*19. 05. 2010*

SI DONKISHOTI

Nuk di sa vlen
Një bisht gomari
Por pa përdhosur dikë
Ti dot nuk jeton
Mendo pakëz me kokë
Mor bir zuzari
Kur si qeni i tërbuar
Nëpër mëhallë hungëron

Leh në stele e internet
Po del në rrugë
E shanë miletin
Shih se si dukesh
Ti mor hukubet
Thua se e ka kapur
Për mjekre mbretin

Tundu e shkundu
Ti mor zevzek
Po të duket vetja
Tamam si vezir
Shih siç ke mbetur
Me duar në shkek
O njeri i pasoj
O mor rezil

Ja po ta qëndisi
Një letër sot
Për sorrollapin e pasoj
Që  ha kikirik
"Turp e ndot
Nesër e mot "
Që e shet lëkurën
Mor stramastik

Në daç ndërro lëkurë
E trego përralla
O zuzar
Ti shpirtit katran
Kjo botë do të ketë
Përherë  budalla
Si Donkishotin
Atë trim azgan

Shko në ahur te Rosinanti
Lodroje  kalin
Si për bajram
Nuk është më
Nëntëdhjetë e nënta
Për patriotët në bateri
Që shesin ajran

Në këto vargje
Nuk është askush
Kurrë s'kam takuar
Kësi soji të keq
Por mund të identifikohet
Edhe çdo kush
Që kakaris si pula
E shitet për dreq

Ndalu pakëz
Mor Donkishot
Duhet të kesh vëllaçko
Mendim pozitiv
Se përndryshe të vret
I madhi Zot
Me këtë të sëmurë
Kokë portativ

E di vet
Se je analfabet
Nuk të kosit kosa
Asnjë lloj bari
Nëse ke kokë
Shkruaj në gazetë
E mos pall nëpër rrugë
Si në pazar gomari

Këtu askënd
Nuk e kam marrë në thumb
Shumë e shumë të fala
Djemve të internetit
Ke do ta zë
Kjo satirë pa plumb
Le të jetë i mallkuar
Si biri i lanetit

## PUSHTETI TË MBAN

Ah mor miku
Mor dallkauk
Në politikë
Shumë po përzihesh
Shih siç je katandisur
Or suxhuk
Si dhjami i derrit
Një ditë
Në fasule do të zihesh

Të mungon vegshi e tenxherja
Me zie lakra e bizele
Pak bythë viçi
E tinajxherja
Për shtatë qejfe
Me një kokë pele

Heu or burrë
Ti trim me fletë
Kah na dole
kështu kaq mbarë
Apo të gjetën në internet
Duke bërë qejfe
E kullotur bar

Të bëftë mirë
Sana e motmotit
Besa edhe kashta
Nuk të mungon
Po ta jap besën e Zotit
Se bali ty
Nuk të tradhton

Ne jemi tok
Miqtë e internetit
Kemi një gjak
E jemi një fis
Arnaut grekë
E turkoshak
Budallenj e kokë tramakë

Por mjerisht
Po përzihen hesapet
Na larosin në internet
Na janë turrur
Xhambazët
Tok me kasapët
Po na kafshojnë
Hiç pa siklet

Rrini pa gajle
E mos keni dert
Si veshkë në dhjam
Pushteti ju mban
Veç t'i larosni njerëzit
Në internet
Për çdo ditë
Gjeni nga një kurban

## PËR KËTA BURRA

Lum vatani e rroftë mileti
Na kanë dalë disa dai
Flakë po del
nga interneti
Prej kulloshtrës në tepsi

Shajnë përqeshin këta burra
Mu si me qenë
Në berberhane
pastaj dalin  të kërleshur
Hyxhym shkojnë
Në mejhane
Me patriotizëm
Për t'u ngjeshur

Dehen burrat
Bëhen tapë
Besa na shiten patriot
Pastaj dalin
Në rrugë me vrap
Këta bastard e të pazot

A do bre vëllaçko
Diçka me të vet
Sa vite fjete në hapsane
Unë isha rrafsh
Dyzet vjet
Kalova si dashi në kasaphane

Pastaj fill ulen në internet
Me i sha të tjerët
si e kanë zakon
Sa jeta pa sharje
nuk ka lezet
Për këta burra të fortë
Të kombit tonë

## ME PËRQESH BOTËN

Donkishoti e dada Hata
Dalin në korije
E mëhallë
Për të mbledhur
Krande të thata
Ndonjë lagje flakë me kallë

Këta matuf nuk rrinë rehat
Pa i futur hundët
Dot s'jetojnë
Janë në tru pakëz sakat
Jetën e huaj e kontrollojnë

Tha filania e foli fisteku
Me thashetheme u shkon jeta
Shiko moj grua
Çka tregon filxhani
M'i thuaj të lutem
Ato të vërteta

Më trego si cofi
Viçi i komshiut
Çfarë halli mbrëmë
Ajo pela pat
I fusin hundët
Në vrimë të miut
Dertet e huaja duke i mat’

Kur vjen  mbrëmja
Fillojnë e tjerrin
Besa edhe kacafyten
Mes veti
Më mirë se ti
E mashtrova berberin
Sa me shumë trishtim
Prej meje mbeti

Ik mor i shkretë
Mor budalla
Ti nuk vlen as pesë lekë
Me mua sot
Krenohet mëhalla
Nuk kam lindur
Si ti zevzek

Hesht moj shtrigë
Moj plakë e keqe
Ta di sojin e të njoh mirë
Ti ke mbetur
Veç një teneqe
Me e përqesh botën
ke shumë dëshirë

## JETO SI NJERI

Na ka dalë në lagje
Një bela
Plaku matuf
E plaka gungaçe
Thua se fluturojnë
Nëpër hava
Si kanë nisur t'i përdorin
Disa ilaçe

Gjithë ditën e lume
Po sorollaten
Nëpër qytet si somnambul
Me të rinj kanë nisur
Që të maten
Pa hashash s'jetojnë
Këta kokëtulë

Çka po bënë kështu
Ti mor Dodë
Ndoshta vallë sorrat
Ti ka pirë trutë
A mos është kjo punë
Për ty modë
E po sillesh vërdallë
Si harbut

Rri në shtëpi
E pushoje trurin
Baba as babagjysh
Nuk kanë pi raki
Shko në mulli e bluaje grurin
Jeto pak si njeri

## PO FRYN NJË ERË

Po fryn era nga Evropa
Me furtunë e me bela
Na bëri shpirtin
Gropa, gropa
Zi e më zi
Se s'ka ma

Lloj, lloj ligjesh
Po na sjellin
Veç ka nisur plaka
E po këndon
Ma ka shembur
Mbi kokë qiellin
Tërë ditën e lume
Po hungëron

Me disa punë
Bre vëlla
Po na lënë mentë
Deputetët po kërcejnë
Si këndesat në lamë
Kur i votojnë disa ligje
Në parlament
E ne s'po kemi
As bukë të hamë

Na e sollën një nen
Kinse nga Evropa
Do të luftojmë tani
Për të drejtat e njeriut
E na e bënë jetën
Me njëqind gropa
Më zi se të ujkut
Në shpellë të ariut

NJË DITË

Ju të hunit
E të litarit
Votoni nenin
Për qethjen e gomarit

Por sojin tuaj
Ju mos u bezdisni
Gjeni një kod
Dhe mirë qëndisni

As sa për dy gishta
S' keni fytyrë
Ne s'jemi bishta
S'jemi pa yndyrë

Mos votoni
Çka s'doni për veti
Më mirë mendoni
Të mos hidhërohet mileti

Një ditë do të dalim
Të gjithë në shatërvan
Malin do ta kallim
Se më kështu nuk bënë

## ÇOHESH JERM

Hapi mirë sytë mor teveqel
Kontrolloi më mirë
punët tua
Nuk është jeta
Qyp me reçel
Në internet
Me sha e me tru

Mjaft u paraqite
Si gogol
E gjuan gurin
Dorën e fsheh
Të dimë ne mirë
Mor taravol
Ti mendon
Se askush nuk të njeh

Lakohesh në jetë
Dhe ecën i kërrusur
Nga pesha e fajit
Që të mundon
Po shkon njerëzit
Duke i baltosur
E fajet e tua
Po i harron

E di se gjumin
Nuk e bënë gjumë
Të bren ndërgjegjja
Të hallakat
Nuk mund ta kalosh
Ti këtë lumë
Andaj po çohesh
Jerm për çdo natë

## NËSE GABON

Ndalu mor mik
Se mirë ta di djepin
Fol sa të duash
E hiç mos u tut
Por nëse gabon
Të ma prekësh xhepin
Për midis pazarit
T'i derdhi trutë

## KUR I LUTEMI HYJIT

Eh ç'na zuri sivjet belaja
Me molla të kalbëta
Po na mashtrojnë
Thua se na ka vrarë murtaja
Po na truajnë
E s'na ledhatojnë

Me dy fjalë
Mashtrohet burri
Miku im s'ka aspak yndyrë
Të del para me atë turi
Shumë zgërdhihet
E të qeshë në fytyrë

Dje na ishte bir lopari
S'kishte  ku
qeni për ta kafshuar
Pa fije njerëzie
Sot shitet si i pari
Në odë të burrave
Duke u lavdëruar

Hajt bre balë
Mos të paça borxh
Të ka rënë shiu në kallamboq
Por shpejt kënga
Ka me t'u kënduar
Emrin tënd ke për ta harruar

2.

Sërish do shihemi
Ne te lama
Unë në këtë anë
E ti në atë anë
Do të kuptosh
Se çka është gjëma
Kur të shajnë
Babë e nënë

Nuk ja bëre
Vetit hyzmetin
Pak si shumë lakmove paranë
Po si e tradhtove ti pushtetin
Herë në këtë anë
E herë në atë anë

I ndërroje partitë
Si xhambazi pelat
Me duket se nuk dalloje
Cili ishte mushk
Çdo ditë festoje
Sikurse të dielat
E na shitje
Gogla për dushk

3.

Të erdhi dita e kiametit
bëmat e tua për t'i paguar
Të gjitha fajet e motmotit
Do të mundohesh
Me i harruar

Hajde or mik
Ta këndofsha këngën
Atë valle të bukur qe e ke nis'
Por sot pak
Shkurtoje mëngën
Nëse do
Mos me u bitis

Shko ndër miq
E gjej dorëzanë
Ndoshta Zoti të ndihmon
Se kësmet për ramazan
Pushteti shpinën ta lëmon

Nuk di sa ke me u mërzitë
Për gjynahet që ke punuar
Po ne i lutemi Hyjit çdo ditë
Ligji ty mos me të harruar

XHAMADANI VIJA- VIJA

Xhamadani vija- vija
Rroftë kryetari
E na rroftë partia

Kështu na rroftë
Edhe mileti
Që s'voton diku ngjeti

Xhamadani plot me lek
hidhma votën mor zevzek
Kam verdhushka
E kam dukat
Për me bo qejfe
Ditë e natë

Po s'ma qite kokrrën sivjet
E nuk bëhem
Unë kryetar
O bre burrë
Çka ka me të gjet'
Ke me pall si gomar

Unë u linda
Në ditën e Shën Gjergjit
Edhe në tavan
Gruri më rritet
Mos gaboni me ja dhënë tjetrit
Vota e juaj
Për mua le të qitet

E kur bëhem kryetar
Të gjitha punët
Do të ju shkojnë mbarë

Diellin mbi kokë
Kam për t'ua sjellë
Që gomari mushk
Më mos t'ju pjellë

Xhamadani vija - vija
Rroftë populli
E na rroftë kutia

## TA NXIMË JETËN

Pse nuk më pyet
Ti mor mistrec
Kur merr frymë
E kur kafshon spec
A di ti
Se kush jam unë
T'i kontrolloj çdo herë
Ëndrrat në gjumë

Pa lejen time s'guxon
As ujë me pi
Po gabove me më mashtruar
Ke me mbetur
Zi e më zi

Mjaftë të durova
Në partin time
Hëngre si derr e kollofite
Pos që pata
Prej teje hidhërime
Asgjë të hairit
Në dritë nuk qite

Andaj mbaje mirë
Gishtin në kokë
Nëse ke dëshirë
Të punosh me shokë

Se për ndryshe
Ta tregojmë derën
Ta nximë jetën
Ta thajmë pranverën

## FATI IM

Bajraktarë e Donkishot
Rruana prej tyre
O i madhi Zot

Njëri të hëngri dje
E tjetri
Të kafshoi sot
Plagët kullojnë
Gjak e lot

Bredhi nëpër rrugë
Rri pa punë
S'di për veti
Se çka jam unë

Ju kam bërë
Familjes zhugë
Nuk mund të gjej
Askund punë

Nuk më do njeri
Më braktisi Zoti
Me shkeli traktori
Mu si pushteti

Kështu për mua
Kurrë nuk ndryshoi moti
Fati im
Bonjak më mbeti

KUMBARA

Po sa dola në Pazar
Nuk di më
A jam njeri
Më hipi në shpinë
Një gomar
Dhe me mua bënte seri

Ush o askush
Deri te ai mur
Mos i curro veshët
Si pela e keqe
Qëndro edhe pakëz
Ti mor burrë
Se po të godas
Si në teneqe

Unë di se ti
Pak si shumë duron
Të lodron hoxha
Prifti e djalli
Mor njeri
Si po harron
Se të fus në dhe
Unë ty për së gjalli

Shumë po gabon
ky soj i yt
kur për çdo ditë
Ma uron
Punën e mbarë
Këndellu o burrë
He të pëlcitshin sytë
Ose do bëhesh një ditë
Me gomarin kumbarë

PUTHE NË BALLË

Hesht or mik
Një ditë më tha pela
Ti nuk ke kaçik
Me ra në bela

Durove kuaj
Gomar e xhambaz
Të kalërojë djalli
Të rrehu hyzmeqari

Të përbuzi prifti
Të zdapi ai papaz
Në shuplakat e tua
Kulloti gomari

Ndalu mor njeri
Harroje ëndrrën
Nuk është për ty fantazia

Puthe në ballë
Or mik zhgjëndrrën
Në daç me të ledhatuar
Edhe ty liria

## KUR TËRMALET JETA

Ai farë burri
Mbeti pa fjalë
Kur luga në kos
I zateti

Se kishte hyrë
Pa sakicë në mal
I vetmuar
Tani na mbeti

I ikën miqtë
Që hanin gjeldeti
Pite me yndyrë
E me kulloshtër

Tani i mjeri
Si qiriri mbeti
Duke i lëpirë eshtrat
Si mace nën sofër

Nuk ecte për toke
Ky babëlok
Kokën në hava
Si gomari i Hasanit

Besa edhe gojën
Përplot me bërllok
Hungëronte në njerëz
Si qentë e stanit

Sikurse çdokush
Që një herë ndalet
Edhe këtij farë soji
Ora i pushoi

Kështu jeta
Për të keq i tërmalet
Sa mirë jetoi
Por shumë keq pësoi

MIKU IM KASAP

Heu mor njeri
Si qenke katandisur
Në ty po shoh seri
Sa  keq paske mbetur

Ndalu pakëz
E merr frymë
Mos shko pas tjerëve
Si bythec
A po kupton
Ti mor gjym
Je shndërruar në karkalec

Ishe prej atyre
Që s'çojnë në kandar
S'të ecte fjala
S'të mbanim për burrë

E si ke mbetur
Sot mor zuzar
Qenke bërë
Asht e lëkurë

Doje të merresh
Me politikë
Por nuk të doli puna mbarë
Tani ke mbetur kikirik
Si sharani jonë
Që fle nën hambar

Shko e merru
Me zanatin e vjetër
Mos i fut hundët
Kudo me vrap
Ti nuk di asgjë tjetër
Pos me ther derra
Miku im kasap

## MOJ E MIRA E HOLLË SI TOJA

(Këngë popullore)

Moj e mira e hollë si toja
Se të paska dalë
Sot boja
Të ka dalë boja
E yndyra
Na korite e na shkoi fytyra

Nëpër rrugë
Po hallakatesh
Po na del si një lubi
Ashtu e zhveshur
Pa tesha në trup
S'të ka hije
Kështu moj bijë

Nuk di nga erdhe
Ti në qytet
Por si në mal
Rrugëve po bërtet

A s'ka kush
Me ta ndal frenin
Se shumë shpejt
Ti qenke rrit'

Ndale moj pakëz
Kësaj kënge dyzenin
Se të presin
Ujqërit në pritë

Mos harro
Se një ditë do plakesh
Dhe ke për të mbetur
Si një gërdallë

Me mall këto ditë
Ti do t'i kërkosh
Kur çdo gjë
Në lumë ka për t'u tretur

Eja në vete
E mbushu mend
Andaj vëre gishtin në kokë
Ty s'të duhet
Tjetër send
Veç me zbritur
Pakëz në tokë

## MOJ E MIRA NËR BOJLI

(Popullore )

Moj e mira ndër bojli
Cili dreq në bark të ka hy
Nuk njeh babë
E nuk njeh nënë
Na je bërë zi e më zi

Me këtë veshje
Ti çka po bënë
Që si ka hije
Sojit njerëzor
Apo vallë
Mos je Bushman
E paske dalë
Me na bërë përrallë

Ik në shtëpi
Ti moj shejtane
Ose kthehu te egërsirat
Me  këtë veshje
Moj virane
Po na dukesh
Sikurse shtrigat

MORI ÇIKË

Mori çikë në maje të lisit
Nga na dole moj e shkretë
Seç ja more fytyrën fisit
Kështu e veshur pa siklet

Ik në shtëpi he të vraftë zana
Të vraftë zana e të shitoftë rrufeja
A kështu të ka mësuar nëna
Me u vesh për së keqi si disa të reja

Ende s'i ke pesëmbëdhjetë vjet
Na ke dalë e bojatisur
Po ti çka bëre moj e shkretë
Me këtë ngjyrë qenke bitisur

Qenke lyer sikur nuse
Hundë e buzë shkarravitur
Na ke dalë si haxhuze
Bukurinë e ke zhuritur

Ik në shtëpi pastroje turpin
Dil si vasha që i ka hije
Me shëndet ta kesh trupin
Le të pëlcasin shoqet prej zilie

## KUR NË SAMAR

Filan insani i hipi kalit
Na del Prishtinës
Si dai
Na ka ardhur trimi prej malit
Mu si zana
Lufton me lubi

I ka dalë në pritë tenderit
Flakë e tym
Del në katër anë
Mu si brisku i berberit
Që i qeth njerëzit
Në shatërvan

S'ka bajloz
Që më del përpara
Me ma marr mua tenderin
Lidhur e ngrehi
Me traktor nëpër ara
Pasha fytyrën
E pasha nderin

Edhe atkina po qet shkelma
Flakë e zjarr nëpër kalldrëm
Ti bre balë
Do të fluturosh si mjellma
Kur në samar
Ta rregullojë një palldëm

## BAJLOZA DETI

Na kanë dalë bajlozë prej detit
Shajnë baltosin e larosin
Këta lugetër të internetit
Çmendurin në ekran
Po e murosin

Nuk kanë punë
Asgjë s'punojnë
Kot po rrinë he i vraftë Zoti
Veç se kompjuterin
Po e dhunojnë

Po shahen nëpër mëhallë
Tamam si xhambaz
Duke na e bërë përrallë
Jetën tonë maraz

Hiç nuk bezdisen
Këta stramastik
Çdo gjë dinë
E adhurojnë djallin

Merren me shkencë
E politikë
Dhe si të tillë
Në ekran pallin

E shajnë mikun
Mu si armikun
S'merakosen ke e lëndojnë
Stramastik e dyer fikun
Me internetin kuvendojë:

Pashë një lopë
Që fluturonte
Dhia e Lalës
Po ha kaçamak

Qeni plak
Në stele këndonte
Një këngë të vjetër
Për merak

Për internet
Këta burra të përdhosur
Më duket se
Mentë i kanë lënë

Mëkatet e tyre
S'kanë të sosur
Si evgjitët shahen
Me baba e me nënë

## POLITIKA TË VOGLA

Ky kalë i vjetër Rosinanti
Po u merr erë mullinjve të erës
S'di kur është dita
As kur është nata
Po na mbështete si rrangallë derës

Si rrangallë
E si gërdalla e vjetër
Ecën duke u shkalafitur
Asgjë më
S'i ka mbetur tjetër
Në jetën e tij të sfilitur

Na shet mend  në politikë
Patriot besa në zë
Nuk vlen sa një kikirik
E do ky farë burri qe besa
Edhe shkrimtarë me u bë

Hajt mor trim mos u bezdis
Të iku koha të lë moti
Ulu në minder
E si nuset qëndis
Ndoshta kështu
E ka shkruar Zoti

Ishin dikur
Kohërat e mira
Kur na keni shitur
Dushk për gogla
Tani merruni me punë
Më të dëlira
E jo me politika të vogla

## MERAKU

Si mbete or mik baçkallomë
Baçkallomë e karakatinë
Ti di mirë se çka të takon
Shko e gjej vend në kantinë

Del në rrugë e shit gazeta
Merru me tregti të lirë
Gjizë të prishur e djathë feta
Shit o vëlla çka ke dëshirë

Mos u merr me politikë
Dije hallin tënd o burrë
Se nuk del më plaka çikë
Me shit dhjam nën lëkurë

Mjaft kullotët nëpër tërfil
Ikni pa ju fryrë stomaku
Mos u bëni çetrefil
Se do vdisni nga meraku

## KUR ËNDËRRON DEPUTETI

Bjeri gajdes or deputet
Zoti të zbriti nga gomari
Kurrë nuk dite
Çka është traktori
Sot vozit shevrolet

Nuk qanë kokë
Për asnjë njeri
Se të përcjellin
Shtatë
A tetë vetë

Kësaj here
Ti keq na tradhtove
Ta dhamë votën
Ne të besuam
Po dhelpërisht
Na mashtrove
Zi e më zi
Kësaj radhe pësuam

Ti e di mirë
Mor i pafytyrë
Në nderin tënd
S'ke fare njerëzi

Je i pa yndyrë
To mor kand
Por herën tjetër
Do ta gjesh lëngatën
Kur ne ty ta kallim datën

Rrallë herë shkon
Në parlament
Kurrë nuk dole
Ti në foltore
Po mendon
Se i kullot dhentë
Dhe i ëndërron ditët baritore

*22. 05. 2010, Prishtinë*

## BOZË PRIZRENI

Sivjet fara
S'na mbiu në fushë
Nuk na përfilli aspak mileti
Na ka mbetur keq në gushë
Fjalën që mendja
Nuk e treti

Na dolën në udhë
Disa burra
Shumë keq na i prishën punët
Midis rrugës
Na u thye ura
Na murrën në qafë
Më zi se hunët

Rri mor balë mos u bezdis
Se ti mua
Nuk mi di llogarit
Del në rrugë e gjezdis
Ose në daç
Në zyre më pritë

Atje të pranon
Një sekretaresh
Me kafe qaj
E bozë Prizreni
Andaj futi
Veshët në lesh
Dhe ha pulë të pjekur
E mish dreni

## VETËM NE

Fjalë po bëjnë për disa vota
Thua se
Na humbi dynjaja
Po na përqesh
E gjithë bota
I pasuri dhe fukaraja

Shajnë e shtyhen
Si në parmendë
Kali lopa e gomari
kurse popullin
Po e lënë mentë
Për së mbrapshti u doli
Kësaj here pazari

Nuk u lodhën shumë
Kur votuan
Te kutitë i mbyllën sytë
Andaj kësaj radhe
Shumë keq pësuan
Pas cilës parti më
Kështu me u cyt

Partia e jonë
Është shumë e madhe
Andaj ka
Edhe mjaft probleme
Por një ditë
Do të dalë pa halle
Me flamuj e ca embleme

Do ta marrim
Në dorë pushtetin
Kështu do të lulëzojë
Kosova e mjerë
Vetëm ne e rregullojmë shtetin
Po na i dhatë ju votat
Neve njëherë

## NËSE KËSAJ HERE

Nëse kësaj radhe
Nuk ma jepni votën
Do të ua shembi
Mbi kokë botën

Mos harroni
Me kë keni punë
S'ju lë rehat
Të bëni një sy gjumë

Mjaft i fituan kokrrat
Këta të tjerë
Votoni edhe për mua
Mor bilmez të mjerë

Vallë ata ishin
Të hurit e të litarit
Që ju rrjepën për së gjalli
Si lëkurën e gomarit

Do të ju vë unë
Në grykë të topit
Nëse nuk e shtrëngoni mirë
Nyjën e konopit

EJA MOJ BIJË

Hajde Lekë mor zevzek
Në partinë tonë
Ka shumë byrek

Këtu ka pula e gjeldeti
Mos me ngrënë
Të kafshon sikleti

Eja motër
Sot të votojmë
Këtë parti të lodhur
Na ta gëzojmë

Ta gëzojmë
E i këndoftë zemra
Se nuk po dihet
Ku po i dhemb thembra

Eja moj bijë
Ti mos pritë
Ta qesim sot
Këtë parti në dritë

Vota e jonë
Kësaj here shumë vlen
Nuk na kafshon më
Asnjë qen

Hajde më shpejt
Ti moj motër
Se kjo parti ngroh çdo vatër

Hajde me ne hajde
E mos u tutë
Te kryetari i jonë Mamut

## MJAFT NA DOLI

Seç na doli
Nga hunda sevdaja
Kjo dynja na morri në qafë
Ka ngritur  kokë fukaraja
Na është ngopur
Me hoshaf

Me hoshaf
E petulla me mjaltë
Na ka dalë një mesele
Me daltë
Me daltë çeliku
E me burgi
Se nuk po jetohet më
Me veresi

Po na ndjek
Berberi e nallbani
Jemi borxhli në çdo shitore
Por kasapi ai katallani
Asnjë lekë hua
Se lëshon prej dore

Mjaft na doli
Kjo punë e keqe
Pensionin e shpenzojmë
Në barnatore
Na u bë stomaku si teneqe
Nuk durohet më
Kjo jetë mizore

## MOS NA DEL NË RRUGË

Prej rrokaqiellit
T'i lëshova sytë
Në gjoksin tënd
Moj vashë desha me u mbyt

Si qenke veshur
Kështu për lezet
Kur të shoh
Më bën me siklet

Ndalu moj gocë
T'i mblidhi mentë
Mos po të turren
Me të kafshuar qentë

Me beso moj cucë
S'e kam për hajgare
Por pa të këshilluar
Nuk po kam çare

Kështu e zhveshur
Mos na del në rrugë
Se dashuria moj
Po na bëhet si zhugë

## PUNA E LIGË

Këndellu mirë
Mor marroq
Nuk të bie shi
Çdo ditë n' kallamboq

Pasi që kësaj here
I fitove zgjedhjet
Mos e shpeshto më
Zanatin me vjedhjet

Të njohim mirë
Kur ishe fëmijë
S'i kishe as dy lekë
Me breg me u përtëri

Ec nëpër tokë
E mos fluturo në hava
Se kjo punë e ligë
Nuk të qet në sevda

## MOJ KAFEHANE

Moj kafehane
Ty të kalltë zjarri
Të kalltë zjarri
E të daltë flaka
Po na çmenden disa plaka
Pinë raki
E verë Rahoveci
Po hanë meze
E mish të pjekur
Me speca të kuqe
Nga Bubaveci

Na ka dalë
Një mishmash
Këtyre zonjave u shet hashash
Besa edhe marihuanë
Pasi që këto plaka
Para po kanë

Vajë për ne se ç'na gjeti
Na ka hyrë një modë e re
Kodet tona na treti
Tani po qeshin
Plakat me ne

KAP E IK

Nina nëna
Mor deputet
Të paska zënë ty
Një siklet

Çfarë derti ke
Ti mor mik
Mos po e loz lojën
Kap e ik

Po kur del ti
Në fushë të mejdanit
Ndalu bre vëlla
E mos u korit

S'luhet kjo lojë
Ditën e bajramit
Që aq shumë
E ke prit'

pusho pakëz
O i lumi mik
Me këtë lojë
Kap e ik

BETIMI

I ka hipur bali telefonit
Po bisedon
Me një deputet
Po i shkon zëri
Si saksofonit
Po piskat e po bërtet

A e di punën si e nisëm
Ku i patëm fjalët
Bre byrazer
Ku ma lë ti mua hisen
Kjo punë e ligë
Mirë nuk të del

Ta dhashë numrin
E llogarisë
Për me i krye
Punët me nderë
Ti mu betove
Në emër të partisë
Që nuk më Mashtron
Edhe njëherë

Tani po flet me mizori
Unë rrugë tjetër
Më nuk kam
Veç të të lajmërojë
Te prokurori
Mor hajvan
Mor babaxhan

23.05. 2010, Prishtinë

ZEJA

Ditën e parë
Kur shkova në komunë
Vajta te miku interes
Tërë natën lume
Mbeta pa gjumë
Duke i numëruar
Lekët në thes

Doli sabahu
Krahët i shkundi
Mu ashtu
Si gjeli i vjetër
Le ta sheh i gjithë katundi
Se ky mik
Nuk paska punë tjetër

Iku në mal
Për të prerë drurë
Edhe këtu ky bën mëkat
Zejen e keqe
Nuk e harron kurrë
Se nuk ka tjetër zanat

Kur na del në shatërvan
Ky farë njeriu i pushtetit
I hap krahët si pehlivan
Kujton se është
Biri i mbretit

Më duket sot
Është pak zemërak
Dhe po kalon si i inatosur
Nuk di vallë
Për çka i mbeti merak
Në shpirtin e tij të
Nakatosur

## MË BESONI

Çka janë në mua
Sot këto ledha
Më përshëndetni pa ja nda
Nuk jam Bali Katravella
Të më çoni në hava

Ju të gjithë më respektoni
Unë nuk di më
Kush jam në këtë jetë
Më duket se gabimisht
Po gjykoni
Mendoni se jam deputet

O nuk di të shkruaj
As emrin tim
Mua më përqesh
I tërë fshati
Vota e juaj vëllezër
Ishte gabim
Ose sot më qeshi fati

Nuk di  bre balë
Se si u gjenda në listë
Dikush po luan
Me mua në pleqëri
Më kanë hipur
Si gomarit në pistë
Thua se jam djalë i ri

Më besoni
Kam shumë siklet
Nuk më pëlqen
Mua mashtrimi
Nuk jam bre unë
Për deputet
Sot më lodhi
Më mbyti dëshpërimi

KUR NË MAL

Kur në mal sakica vjen
Druri thahet nga dëshpërimi
Atje mikun e vet e gjen
Bëhen ortak
Hajni e mashtrimi

Kështu lisi prehet në pleqëri
Kur pushteti jep dritëshumë
Derdhen pagurët me raki
Flenë të uruarit
Kënaqen në gjumë

Zhduken malet tunden lisat
Rreth e rrotull
Dëgjohet gjëma
Nëpër oda përzihen pisat
Ndihet kënga e kukama

Malit kësaj radhe  ja hapim plagët
Ja nxjerrim rrënjët
Si të ish iriq
Në një kohë jo shumë të largët
Do të mbetemi si qerpiç

OR I URUAR

Ti mendon
Se ne hamë bar
Jemi një popull që s'di asgjë
Të njohim mirë
Bor budunar
Mos fluturo nëpër hava

T'i qesim të palarat
Buzë lëndinës
I tregojmë dynjasë se kush je
O të shtrimë
Në kokërr të shpinës
Andaj ti mos luaj me ne

Është i vockël
Ky farë Ballkani
Peshkun fultere
E kemi fërguar
Ty nuk të lanë lumi
E oqeani
Për mbrapshtit që ke punuar

Andaj pusho pakëz
Dhe zbrit në tokë
Pranoje këtë urti të zgjuar
Në daç të jetosh
Në qetësi o babëlok
Dhe me pak halle
Or i uruar

## SE TI JE

Dil mor mik
Një herë në dritare
Po të kërkon shoku i vjetër
Na ke humbur kështu fare
Apo ke gjetur
Ndonjë punë tjetër

Dikur pushonim te korijet
I kullosnim delet
Te rakitat
Ty mor mik
Të kanë zënë dridhjet
Ose po të frikësojnë pritat

Mos ke shkelur
Në dërrasa të kalbëta
E po rri tani i zgjuar
Ose të ndriçoi verdhushka
Dhe je bërë i kërkuar

Po ne të kemi për merak
Nuk të lëmë
Me të ra hiç pluhur
Se të kemi
Pak  zemërak
Andaj të mbrojmë
Kur je edhe i ulur

## TË ÇOJMË ATJE

Boll'e mirë e hollë e gjatë
Na ke dalë
Me shëtit në mbrëmje
A të ka zënë moj
verdhushka lëngatë
Apo mos pate
Ti ndonjë ëndje

E lumja ti se pate fat
Ty të zgjodhëm deputete
Eh moj bijë
Paç jetë të gjatë
Me jetuar
Pa fol me vetvete

Në dashtë zoti
Ti të jesh fisnike
Me i mbajt fjalët
Që i ke premtuar
E të jesh e sojit
Ti moj mike
Fukaranë mos me harruar

Nëse moj bijë
Edhe ti na ndryshon
E i ndërron fjalët
Si pula këndesat
Mos harro
Se vjen dita e jonë
Të qojmë atje
Ku janë bilmezat

KUR TENTOJNË

Mos thuaj Kosovë
Se mbarova
Djemtë e mi përshëndetmi
O më fal
Për pak harrova
Se ata piqen
Kur do të piqet pjepri

Kur na erdhën
Me shumë bujë
Me premtime
E me fjalë të kota
Tani po ju sharron
Këmba në ujë
Ka nisur me ta
Të qesh edhe bota

Për këta të tjerë
As që dua me fol
Më dhimbsen fjalët
Me i shpenzuar
Se më duken si gogol
Kur tentojnë
Me na mashtruar

## EDHE ATË BURRË

Po të ishte gjallë
Sot Atë Gjergj Fishta
Sa shumë do të qeshte
Ai burrë me ne
Nuk lëmë vend
Pa ngjitur bishta
Për çdo njërin
Mbi këtë dhe

Murg a profet
Hoxhë apo prift
Çdo kujt ja ngjitëm
Nga një bisht
O nuk mbeti
Njeri mbi këtë tokë
Pa e përcjellë
Ne me gisht

## NUK MUND TË THYHESH

Moj e mira deputete
Zoti të fali bukuri
A ke fol moj ti
Me vetvete
Kësaj pune kur i ke hi

S'di të merresh me dallavere
As të lëndosh ti këdo
Nuk ia di lezetin
E korrupsionit
Andaj mirë
Moj bijë mendo
Kur i hap dyert
E institucionit

Aty bëhet
Një punë e madhe
Është kjo detyrë
Për më të vjetër
Ik moj fisnike
Sa je pa halle
Më mirë gjeje diku
Një punë tjetër

Ke kryer shkolla
E fakultete

Ik e puno moj punën tënde
S'është mirë të jesh
Ti deputete
Ti s'mund të thyhesh
Sikurse një krande

TI MOR MIK

Sa jam fatlumë
E sa pata nafakë
Që e gjata
Këtë punë të mirë
Ku punojë si dai
Më ndihmoi
Edhe daja  pak
Dhe më futi në qeveri

Të gjithë më njohin
Se jam i zoti
Provimet i dhashë
Në afatin rekord
Për mua kurrë s'ke i lig moti
Pasi që vjehrrin
E kam në atë bord

Ti mor mik
Rri aty rehat
Mos i fut hundët
Në hesapet e huaja
Se të duket dita e gjatë
Kur s'i shikon punët e tuaja

Ik në çajtore
E ngopu çaj hindusi
Se për këto punë
Ti nuk ke lind
Dhe kurrë mos më pritë
Ti te pusi
Si vetveten
Mua me më bind

ZILIA

Rrini ju nëpër mejtepe
Se s'keni haber
Në këtë jetë
Unë sot bashkë
Me dadën Zejnepe
Përfundova një fakultet

Këtë të dytin e kam gati
Edhe dy provime
Tani më kanë mbetur
Mor ju nuk dini
Sa është sahati
Në ëndrrat e juaja
Shumë keq jeni tretur

S'do të vonohem
Tani këtë herë
Sepse kjo shoqëri
Po lëngon
Do të regjistrojë or balë
Edhe master
Pasi që kungulli
Mbi ujë po noton

S’është kjo orë
Për t’u lavdëruar
Po i grahi makinës
Me gjashtë shpejtësi
Kur do dëgjoni
Se kam doktoruar
S’duhet të keni
Aspak zili

NËNA E MADHE

Ah Kosovë
Sa keq përfundova
Që s'u lidha me pushtetin
Shihni se si sot
Mbarova
Mbet në baltë tok me shtetin

Sivjet  shumë keq
Më mbyti dëshpërimi
Ende qelb
Po më kullojnë plagët
Asgjë nuk më mbeti
përpos mashtrimi
Në udhën time kaq të largët

Dje u takuam
Me tezën  Zylë
Në baltë ish tretur
Plaka  e shkretë
Kishte vdekur
Edhe axha Sylë
Si shelgje e vetmuar
Ajo kishte mbet'

Në luftë të gjorës
Iu vranë djemtë
Sa keq ka mbetur
Kjo nënë në vetmi
Po jeton më keq se qentë
Kjo loke e madhe
Me duar në gji

## QË JAM KONVERTUAR

Sot po dalë pak
Kah Prizreni
Ti shoh fushat
E mbuluara me asfalt
O në atë vend
Ku lindi Kuvendi
Sot vajtojnë qyqet
Ditë e natë

Sa mirë ishte
Kur më thërrisnin Shqiptar
Më nderonin lisat
Qe besa edhe plisat

Por sot
Kur më thonë Kosovar
Nuk më respektojnë
As edhe pisat

Kur kisha emër
E mburresha si shqiptar
Nderoja fisin kudo në botë
E kur më përkujtojnë
Se jam konvertuar
Më duket se qenkam
Mburrur unë kot

Ditë për ditë
Po i lutem Zotit
Të mos më quajnë
Me këtë emër të marrë

Nëse e pranojmë
Dhembjen e lotit
Më mirë o vëllezër
Të kullosim bar

## JARANI I PITES

Po na dalin disa zota
Biçim burrash
Në internet
Të lumtë ne për këta
Donkishota
Kur çarten si derrat
Nuk dinë as vet

Me avdesin e sabahut
Ulen këmbëkryq si dervish
Dhe i hipin interneti
Si tenxheres me çervish

Bam andej
E bum këtej
Nakatosin njeriun e gjallë
Besa edhe atje përtej
Shesin mendje
Nëpër mëhallë

Ëndërrojnë se janë
Burra shkencëtarë
Në prapanicë të çdokujt
I fisin hundët
Nuk kanë kufi këta gomarë
Çdokujt të gjallë
Ja kontrollojnë punët

2.

Një ditë më doli
Një mik përpara
Me rrotulla të urta
M'i tha disa fjalë
Kinse paskam hyrë
Pa drapër nëpër ara
Si dhe pa sakicë në mal

Më pëlqejnë mua
Fjalët e urta
Gjithmonë populli
Ka të drejtë
Por nëse janë
Ato të buta
E nuk të prekin
Në dinjitet

Mos hyrë or mik
Pa kosë në luadh
Bari i egër nuk të duron
E zezon veten
E bëhesh përrallë
Edhe mizat i lëndon

3.

Ulu pakëz
Të bëjmë një muhabet
Të pimë çaj
Ose kafe farmak
Mos e ke fjalën për internet
Ku po lehin
Lloj - lloj qensh plak

Lexo mirë
Mor jarani i pites
Kurrë nuk përmenda
Asnjë emër
Nëse ty të kruhet
Mu aty
Ku i kruhet Fitës
Andaj këto fjalë
Merri për zemër

4.

Për askënd
Nuk më intereson emri
I ligu më duket se
As emër nuk ka
Nuk di ku e gjete
Ti vetveten
Një ditë e keçja
Ka me të vra

I ligu jeton
Mu si zhugan
I duket vetja babaxhan
Endet çendet nëpër rrugë
Jo si njeri
Por si shtrigan

5.

Andaj i sulet internetit
I shanë njerëzit
Burrat me peshë
Me ia nxjerrë qejfin lezetit
Pasi që me ta
Nuk mundet me u ndesh

Je i vogël mor
Mor kokë tulan
Nuk ta zë trasta kaçikun
Me sharje të pistët
Mos bënë bajram
Në sytë e vëllait
Mos lyp armikun

Më duket se kështu
Kemi rënë në ujdi
Mos me leh më në internet
E në paç dëshirë
Mor jarani i pites
Kruaj aty
Bash ku i kruhet Fitës

## TI VENDIN E KE

Hajde hajde i lumi zot
Një vaki e madhe
Na ka ndodhur sot
Kanë dalë ca Bajlozë
Në  internet
Disa bajloz e anonim
Shajnë përdhosin
Si një sorrëshkinë

O nuk lënë pa përlyer
Njeri të gjallë
Këto pela të sëmura
Këto gërdallë

2.

Shumë keq janë nxehur
Këta burrecë sot
Andaj po lehin në internet
Duke dhunuar
Atë të shkretin
Pasi që shpirti i tyre
Bezdiset kot
Bëre një çare
O i madhi Zot
E tregoju këtyre
Burrecëve dertin

Ti mësojnë disa sharte
Të burrërisë
Në këto lojëra të pista
Nuk përzihen as fëmija
Le të sillen
Si i ka hije njerëzisë
Duhet të mësohen
Nga dada Dudija

Janë duke fluturuar
Si sorrat nëpër hambar
S'pastrohet ndërgjegjja
Duke sharë
As duke pallur
Nëpër qoshe si gomar

Mos kështu
O lum miku
Nuk shahet vëllai
As armiku
Nga e merre këtë edukatë
Besa qenke frikacak
Fshihesh pas emrave
Mor kungullak

Korite gjak
Harrove fis
Merru me vetveten
Mor ti pis

Mos u turpëro
Nga emri që e mbanë
Mos i korit kështu
As babë as nënë

3.

Del si burrat
Në log të mejdanit
Kështu dallohet njeriu
Prej hajvanit
E na thuaj disa fjalë troç
Ti anonim
Mor ti marroq

Mos u frikëso
Nga hija e jote
Edhe kështu të ndjek kudo
Ajo ndërgjegje
Zonja e madhe
Kurrë nuk të lë pa disa halle
E këto s' shërohen
Në internet
Me ato sharje të pista
Që na bëjnë me siklet

4.

Më duket se ta gjeta hallin
Nuk shahet kështu
Në Shqiptari
Ik bre vëllaçko sa më shpejt
Se e ke vendin
Në psikiatri

Ku e gjen vendin
Shtroje kuvendin
Në dashtë zoti
E të kesh fat
Për pisllëqe do t'i takosh
Atje me qindra argat
Që shajnë e larosin
Të pafajshmit
Çdo ditë
E çdo natë

Andaj or balë
Në daç të kesh liri
Ti vendin e ke
Mu në psikiatri

## PËR NJË PLANC

Në daç falu Zotit
Në daç falu djallit
Në daç puth dorë
Te baba dervish
Ti ke mbetur
Në maje të malit
Kungullakun
Duke e mbushur me çervish

Si i çmenduri
I mpreh brinat
E thërret vetveten
Në log të mejdanit
Shkruan oda
Për sorrëshkinat
Mor demokrat
Mor soji i hajvanit

Ai që ndërron fe
Ndërron edhe atdhe
E shet lëkurën
Për një planc
Pastaj ik nga vetvetja
Kërkon ujë të bekuar
Në fshatin Gelanc

Po çfarë feje
Ka xhambazi
Kur urren
çdo njeri të gjallë
Edhe hajduti
Edhe papazi
Me atë derr
Kanë me u tall

Ti mendon
Se mëkatet lahen
Me sapunin e urrejtjes
Po me ty
As djalli nuk matet
Që e shet lëkurën
Atyre hijenave
që me vetveten përlahen

Del si ai i përroit
E bërtet
Shitesh usta i kalemit
Ke gjetur një qoshe
Në internet
Ku do me ja ndalur
Të drejtën e alemit
Të gjithë janë të këqij
Që s'janë me ty
Vetëm për këtë filozofi

Ti balë jeton
I dredh mustakët
Vetëm në shtëpi
Sepse në rrugë
Çdo kush të pengon

Ndalu pakëz
Mor kokëbosh
Se çdo këmishe
I shqyhet mënga
Të ngarkon
Ty bali me kosh
Dhe për së keqi
Të dëgjohet kënga

## KUR MA VURE KËMBËN

(Popullore)

Sa shumë shpejt
Ma vure këmbën
Mor ti djalë i qeverisë
Ma fike derën
Ma shkyçe llambën
Kur mendoja
Se isha kurtalis'

Sa me gëzim
Ja nisa punës
Qerasa shokë
Me qengj e dash
Kurrë më kujtohet
Që në cepat e gunës
Një copë nga jeta
Me dhembje e lashë

Eh mor djalë
Ty të vraftë zoti
Kurrë nuk ke i lig
Për ty moti
Nuk ke moti
E as devria
Po ta kruan shpinën
Qe besa qeveria

## RA SAHATI

Anonimi e anonimusi
Lehin si qeni
E kakarisin si këndesi

Për çdo ditë
Hipin mbi pleh
Njëri pularinë e tjetri leh

Kështu këta burra
Në internet
Po bëjnë glasa
Fare pa siklet

Po më duket se sot
Ka rënë sahati
Që t'u shkurtohet
Këtyre takati

Ra sahati
E linde malit ora
Të pushojnë këta zorra

Këta zorra
Burra horra
Si maçorri i lëpinë mustakët

Shajnë e pështynë
Në messengjer
Kur na trenohen
Cupullakët e mjerë

## ME ËNDRRA TË LIGA

Na dolën disa burra
Nga hani e furra
Në kompjuter po bëjnë gara
Njëri thumbit
E tjetri potkoit
Bythë përmasë
Ecin përpara

Dolën në mejdan
Afër kroit
Njëri shanë e tjetri mbulon
Pleh e djall
Këtu po kundërmon

Kërdi me sharje
Këta farë burrë po bëjnë
Kurse si në ujdi
Nuk dinë me ra

O të shkretët po harrojnë
Se ne këto kungullak
Mundemi me i pa
Për çdo ditë nga pak

Mirë i shohim
E më mirë i njohim
Nuk kuptojnë
Se sa i përbuzim

Ndiqen si qenë
Nga një hije e keqe
Thua se ua kemi ngjitur
Nga një copë teneqe

Kështu ndërgjegjja e nakatosur
Me ëndrra të liga
S'ka të sosur

## QË DEHEN ME MASTIKË

Opozita e pushteti
Si ujku e dhia
Në një kosh
Seç po hahen
Këta burra ndër veti
Si derrat në malin Tarabosh

Kështu kur  zihen
Fjalosen si xhambaz
Ujku pret
Menjëherë pas stanit
Me ju'a këputur kryet
Shefave të mjerë
tamam si kokrrën e bostanit

Vjen Tadiqi e Koshtunica
Hynë në Kosovë
Si në vresht të babës
Vajton Drini
Ibri e Mirtovica
Me parullat ngjitur tarabës

Këndon filani
Nuk ndalet filania
Patriotizmi jehon në muzikë
Kënga e vallja
Po e marrin dynjanë
Me këta burra
Që dehen me mastikë

## PAK GJEOGRAFI ME SHPOTI

Vajta në Prizren
Me pi një bozë
E lashë patriotizmin
Në bixhoz

Ika në Gjakovë
Të blej kripë
Këtu burrëria
Ishte bërë si rrip

Kur kalova
Kah Deçani
Në pishnaja bënte qejf
Njëfarë partizani

Po me gëzim
I rashë kah Peja
Prej hundës më doli
Këtu ndeja

Ishte e ditë e diel
Kalova n' Qyqavicë
Ku ende këndohet kënga
Nuk ndahet kjo Mitrovicë

Më qiti udha
Atë ditë në Vushtrri
Qyteti paska mbetur
Viran pa ushtri

Disi ia beha
Në Prishtinën heroike
Ku ishin shtrembëruar
Këngët tona kreshnike

Ajo rrugë e gjatë
Që zgjati sa nata
Më qiti në Gjilanin
Të lodhur nga lëngata

Kur mbërrina në Firzoviq
Uroshevac a Ferizaj
Mu përzien kapelat
U mbusha me vaj

Më në fund dola
Disi kah Theranda
Këtu si në çdo katund
Buka s'ta kënda

## SI MIU NË LËVOZHGË

Ik në shtëpi mor budunar
Ti që nuk vlen
As pesë lekë
Shko e shit pula në Pazar
Mor i gjorë
O mor zevzek

Dil sërish
E kulloti dhentë
Të paska zënë ty
Një siklet
Ose nëpër lagje
Ndiqi qentë
O i mjeri
i sojit të shkretë

A s'po sheh
Si je katandisur
Prej çdokujt kërkon ryshfet
Kah na dole
Mor sy qëndisur
Djall o punë
O kokëshkretë

Fukaraja
S’ka bukë me ngrënë
E ti në kolltuk
Sillesh si mbreti Dardan

Ndale pakëz dorën
Mor hajvan
Se ta kafshon orën
Ky ryshfet

Dje na ishe
Një leckaman
Nuk kishe për ku
Me të kafshua qeni
E sot po sillesh si piroman
Duke na i djegur xhepat
Me hajni

Ti nuk pate vëllaçko
As hi në vatër
Sot i ke të mirat e dynjasë
Po i ngjyen mustaqet
Me kulloshtër
Duke gllabëruar
Djersën e fukarasë

Më duket se sot
Të ka zënë një siklet
E të ka zatetur
Sharra në gozhdë
O ty më nuk të lanë
Asnjë det
Ke mbetur si miu
Në lëvozhgë

DO TË ECIM

Do të ju tregoj
Një tregim të vjetër
Që ka ngjarë te ne
E jo diku tjetër

Në parlament kishte hyrë
Fluturim një mizë
Rrinte ulur në kolltuk
Besa edhe hante gjizë

Këtu i ecte fjala
Kur këndonte tallava
Bythën në tokë të Kosovës
E vilën në malin Avalla

Besa na lodhi ky insekt
Paska edhe disa të meta
Hesht në një qoshe si skelet
E po pinë do farë tableta

Një mik më tha në besim
Ky ka një adet të përçudnuar
Sa herë që hundët ja fshimë
Shkon thonjtë duke i kafshuar

II

E ne më
Siç jemi mësuar
Me ja kashais
Shpinën shejtanit
Deri kur më
Do t'i mbështesim
Këto shpatullat të lodhura
Drurëve të tavanit

Ndoshta një ditë
Në ndërgjegjen tonë
Do të trokas shpirti i rrudhur
Do të ecim si lisi krenar
E jo kështu
Si jemi kërrusur

## KËSHTU DUHET ME QENË

Mos ngacmoni pelën e dehur
Kështu na rekomandon ligji
Në jetën tonë të leckosur
Kinse kryesore qenka imixhi

Kur një nënë e luftëtarit
Kalon me duar në gji
Mos e prekni postin e shefave
Sërish në pah na del imixhi

Kur piqet dashi në hedh
I mjerueshëm blegëron qengji
Për këtë mos u merakosni
Se kështu e do imixhi

Sa herë që gomari i fshatit
I harron protezat në tagji
Mjeku i tij pohon me kokë
Ja kështu duhet me qenë imixhi

## KODI I ÇMENDURISË

Piqen luleshqerrat
Pëlcasin pjeprit
Kullosin derrat
Qeshin dreqërit

Ecim udhëve
Si somnambul
Në erën e hudhrave
Ziejmë fasule

Herë kokulur
E herë përkulur
Besa edhe
Shpeshherë kacule

Herë zvarritemi
Si zvarranik
Herë puthim nusen
Në qerpik

Dikush s'na thotë
Asnjë fjalë
Kodi i çmendurisë
Na tret në mal

## PO E KËRKOJNË ALBIN KURTIN

Na paskan dalë
Këta djajtë e detit
Që nuk kanë dimër
E po ju lulëzon vera
Hynë e dalin në Kosovë
Ashtu si ëndërronte
Dikur moti
Bali Katravella

Sipas zakonit
Vijnë me nga një degë dushk
Festat fetare
Kështu i festojnë
Besa edhe hyjnë me pushkë
Parlamenti në gumë
E qeveritarët s'pengojnë

Ku na vajti kështu halli
Po hynë viçi
Pela e gomari
Besa edhe njëfarë Tadiqi
Pall nëpër qytet
Ky soj kërriçi

I zoti i shtëpisë flenë
Me gjumin e ariut
Për te ende
S'ka dalë pranvera
E shefi i vogël
I zgërdhihet
Plakut dhe të riut
Pse shumë shpesh
Po i kalon kah dera

Na del tjetri e po viket
Shkuma e bardhë i shkon
nga goja
Por më duket se
Nuk e ka me siklet
Se kështu e do puna
Kështu e do loja

fol ulëri
Veç mos vepro
E kemi KFOR-in
Që na mbron
Dinjitetin tonë mos e çndero
Me u sjell si huligan

Le të vij
Sa herë të do'
I ka varret në imagjinatë
Po të them diçka
E ti mos harro
Se kjo skile ka një mandatë.

Gjithkund në botë
E ngacmojnë të urtin
Pela që shkelmon
Askush nuk i afrohet
Andaj po e kërkojnë
Albin Kurtin
Se po e turbullon ujin
Kur po freskohet

## KUR SAKICA FLUTURON

Pak si në mahi
Bisedon pjepri
Mua çdokush më kafshon
Se aromë më vjen era
Nuk jam unë
Si ai tjetri
Bostan i papjekur
Që rruan delet te dera

Ishte një kohë
Si thonë vakti i zamanit
Kur kumbulla e thartë
Na dukej mjaltë
Na silleshin burrat
Përreth bostanit
Dhe i qëronin  farat me daltë

Tani më s'ka mbetur
Kurrfarë sevdaje
Këta burra të pushtetit
Janë vetë pjepër
Mentë i kanë qua në Havaje
Dhe nuk mendojnë
Për asgjë tjetër

Po bre mik
Kanë nevojë për pushim
Se lloj - lloj mileti
Këndej po kalon
Hiç pa trokitur vijnë me nxitim
Dhe vrapojnë si derrat
Nëpër tokën tonë

Këta të EULEX- it
janë të rafinuar
Çdo dështim për së mbrapshti
E arsyetojnë
O edhe sakica e atyre
Po shkon duke fluturuar
Kurse vendasit
Përherë po pësojnë

## DY SHQIPTARË

Dy shqiptarë
E tri parti
Parlamenti po gjëmon
Kanë shti gozhda
Në tenxhere me zie
Jargë për goje
Po ju shkon

Po ëndërrojnë këta
Si përherë
Mos vallë do të ngjyejnë
Në ndonjë tender
Ti lyejnë mustaqet
Ende pa rënë brisk
Në ndonjë thes me sheqer

Formojnë parti
OJQ- të zgjerohen
Sikurse kërpudhat
Që dalin pas shiut
Kinse keqbërësit
Do të kontrollohen
Dhe do të ikin
Në vrimë të miut

Pastaj ulen në kolltuk
Dhe i hapin krahët
Si babaxhan
Këndojnë këngën
E ryshfetit
Kurse neve s'na mbetet
Asgjë tjetër
Pos ta marrim si gjithmonë
Rrugën e kurbetit

## KËTO PAPËSI

Gjashtë korba
E shtatë laraska
tetë sorrëshkina
Të gjithë me maska
Shihen rrugëve
Nuk u duket fytyra
Nga ky trishtim
Më mbyt mynxyra

Pyes mikun
Nuk më përgjigjet
I kafshon buzët
Si harbut
Kjo punë vëllaçko
Nuk përligjet
Andaj ti mos u ngutë
Se këto prapësi
I rregullojnë ligjet

## ,,DRINI POETIK,, NË VARGUN SATIRIK

Shumë po më mundon
Njëfarë derti
Koka po do
Me më pëlcit
Po më dobësohet
Edhe shëndeti
Nëse disa dobësi
Nuk i qes në dritë

Në Drinin poetik
Pranë brigjeve të Lumëbardhit
Na ishte një çast
Tejet kritik
Na dolën në shesh
Do farë doktorë
Burra të fortë stramastik

Mbi një gacë
Po piqej zorra
I varëm Vargjet afër gardhit
I hapëm sytë si metafora
Pritnim çmimin
Që u vendos sa ora

Këtu me kokë
Pësoi poezia
Na përqeshi Dada Mitja
Shëndosh e mirë mbeti tepsia
Kur për data historike
Na u përtyp pitja

Na dolën në binë
Disa doktorë
Bilmeza për poezi
Besa edhe horra
Që folklorin e kanë zanat
Folën për çmimin, metafora;
Këtë ditë të bukur
Na e bënë natë

Jemi në shekullin e folklorit
Çmimin e parë duhet ndarë
Hungëroi zëri i doktorit
Me një pamje të paparë

Zëri kumboi
Si nën hambar
Për këto data historike
Na e shpallën
Çmimin e parë

Ky vit për poezi
Do të jetë i mbarë
Na dolën sheshit këta horra
Kështu përherë
Për së mbari
Do të ndahet çmimi ,,metafora,,

Nëpër kalldrëmet e Prizrenit
Na iku doktori duke qeshur
Rrahagjoks karshi kalasë
I dredh mustakët si maçorri
Kalëron sokakëve
Këmishën e turpit duke veshur

Po ku di ti çka është poezia
Si more guxim me na vlerësuar
A po të rrok vallë pak mërzia
Apo ndërgjegjja t'u ka shurdhuar

Shko e merru me folklor
Lere rehat le të pushojë poezia
Ndoshta as aty ti nuk je doktor
Kur i fut hundët në punët e huaja



## BIBLIOGRAFI

Adem Zaplluzha u lind në Prizren, më 1943.
Shkollën fillore dhe të mesme i kreu në vendlindje, ndërsa Akademinë Pedagogjike në Prishtinë. Një kohë punoi mësues nëpër fshatrat Studençan të Therandës dhe Hoça e Qytetit, afër Prizrenit. Ndërkohë punësohet si përkthyes në Korporatën Energjetike të Kosovës. Me shkrime filloi të merret kryesisht me poezi që nga mosha e fëmijërisë. Rrugën letrare e nisi me vjershën e parë për fëmijë të cilën e botit në revistën ”Pionieri” më 1957. Si i punësuar në Korporatën Energjetike të Kosovës bashkë me shokët e punës dhe të pendës themeloi grupin letrar “Lulëkuqet e Kosovës”. Në kuadër të punës së këtij grupi qe botuar përmbledhja “Ngjyra e Kohës” në të cilën e përfshi një numër i konsideruar i poezive të tij. Krahas krijimeve të publikuara në revistat për fëmijë,botoi edhe një sërë krijimesh letrare nëpër gazeta dhe revista  që dilnin në Prishtinë Shkup dhe Zagreb. Në vitin 2o1o i përkthehet një libër në gjuhën Rumune nga përkthyesi i mirënjohur Baki Ymeri, “Pema e Bekuar”  libër i cili pat jehonë në Rumuni. Po këtë vit në botim të revistës Shqiptari në Rumuni, në bashkëpunim me redaksinë revistës “Dituria”
Në Boras të Suedisë, botohet një antologji “Jehona e Shekujve “ autor Sokol Demaku ku paraqitet me disa punime.
Është anëtarë i Lidhjes së Shkrimtarëve të Kosovës. Jeton në Prishtinë .

## BIBLIOGRAFI LETRARE

1. “Puthje”-poezi “Rilindja”, Prishtinë,1974.
2. “Ecjet e Viteve të Mëdha”, poezi,”Jeta e Re”,Prishtinë 1995.
3. “Çamarokët e Theporres”, poezi për fëmijë ,”Shkëndia”,Prishtinë 1996.
4. ”Muret”,poezi, “Jeta e Re”, Prishtinë,1997.
5. “Morfologjia e Dhembjes”,poezi, “Faik Konica”,Prishtinë 2ooo
6. “Ai vjen Nesër”, poezi,Qendra e Kulturës, Këlubi letrar “Fahri Fazliu”,Kastriot,2oo7
7. “Letër nga Mëgimi”,poezi, Klubi letrar “Fahri Fazliu”Kastriot ,2oo7
8. “Letër Nga Mërgimi 2 “ poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi Letrar ,Fahri Fazliz, Kastriot 2oo7
9. ”Udhëndarja”, poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi Letrar , “Fahri Fazliu” Kastriot ,2oo8
10. ”Thirrje e Gjakut”, poezi,”Qendra e Kulturës”, Klubi letrar, “Fahri Fazliu”Kastriot 2oo8
11. ”Asgjë Sikur Molla”, poezi,”Qendra e Kulturës”, Klubi letrar “Fahri fazliu” Kastriot,2oo9.
12. “Vesa në Lotin Tim”,poezi, “Qendra e Kulturës”, Klubi Letrar “Fahri Fazliu”,2oo9,
13. ”Puthja e Gozhduar”,poezi,”Qendra eKulturës”,Këubi letrar, “Fahri Fazliu”Kastriot ,2oo9.

14. ”Kashelasha në Vargje”,poezi për fëmijë,”Qendra e Kulturës,Kastriot, 2oo9.
15. “Pema e Bekuar”, E përkthyer, Rumani,2o1o.
16. ”Bajraktarët e Vatanit”,poezi satirike,Klubi letrar,”Fahri Fazliu”Kastriot 2o1o.
17. ”Hijet e ndryshkura”,poezi,”Qendra e kulturës”, Kastriot,2o1o.
18. ”Stuhi në Kutulishte”,poezi,”Qendra e kulturës”,Kastriot.2o1o.
19. “Posa ikte Nata”,poezi, “Qendra e Kulturës “,Kastriot,2o1o.
20. ”Loja e Myshqeve”,poezi,”Qendra e Kuturës”,Kastriot,2o1o.
21. ”Lumëbardhi dhe gjëma”,poezi,”Qedra e Kulturës”, Kastriot,2o1o
22. Metafora e Heshtejes”, poezi, “Qendra e Kulturës”, Kastriot,2o1o
23. ”Hyji në Prekaz”, poezi,”Qendra e Kulturës”,Kastriot,2o1o.
24. ”Sinoret e Hinores”,poezi, Lidhja e Shkrimtarëve- Kastriot 2o1o
25. ”Don Kishoti dhe Rosinanti”,poezi,Lidhja e Shkrimtarëve,Kastriot,2o1o
26. ”Zjarri i Dashurisë”,poezi,Lidhja e Shkrimtarëve-Kastriot,2o1o
27. ”Kur Likenet Vallëzojnë”,poezi,Lidhja e shkrimtarëve-Kastriot,2o1o

**PËRMBAJTJA**

Adem Zaplluzha

**DONKISHOTI DHE ROSINANTI**

Tirazhi: 1ooo copë

u shtyp në shtypshkronjën
TREND
Prishtinë, 2010

Katalogimi në botim – **(CIP)**
Biblioteka Kombëtare dhe Universitare e Kosovës

821.18-17

Zaplluzha, Adem
Donkishoti dhe Rosinanti : poezi Satirike / Adem Zaplluzha. - Kastriot : Klubi Letrar "Fahri Fazliu", 2010. - 140 f. ; 21 cm.

Bibliografi : f. 136

**ISBN 978-9951-538-23-7**